# ﴿حكم التهنئة بالعام الهجري الجديد ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

### *Pyetja:*

Cila është dispozita për urimin e fillimit të vitit të Ri hixhri me fjalët: Kalofshi çdo vit si është më së miri apo me dua për begati si p.sh. i dërgon një sms dhe lutet për tjetrin që Allahu t'i dhuron të mira dhe begati në vitin e tij të ri.?

### *Përgjigja:*

Shejh Uthejmini (Allahu e mëshiroftë) është pyetur se cila është dispozita për urimin me rastin e vitit të ri hixhri dhe si t'i përgjigjemi uruesit?

E ai është përgjigjur (Allahu e mëshiroftë): "Nëse dikush ta uron vitin e ri hixhri, ti përgjigju atij por, mos e uro ti askënd i pari dhe ky është mendimi i saktë në këtë çështje. Nëse p.sh. dikush të thotë: Ta uroj vitin e ri, ti thuaji atij: Allahu të uroftë me të mira dhe e bëftë këtë vit të mirave dhe begative, por ti mos ia fillo i pari me urim. Ngase unë nuk di se gjeneratat e para e kanë uruar njëri tjetrin për vitin e ri hixhri, bile është mirë të dihet se gjeneratat e para – selefi nuk e kanë llogaritur Muharremin si muajin e parë në kalendarin hënor vetëm se në kalifatin e Umerit (Allahu qoftë i kënaqur me të)."[1]

Shejh Abdul Kerim El Hudajr për urimin me rastin e fillimit të vitit të ri hixhri thotë:

"S'ka gjë për lutjen për muslimanin me lutje të përgjithshme ku nuk synohet adhurimi përmes shprehjeve të kësaj lutjeje, gjatë rasteve të ndryshme sikurse festat. E sidomos nëse qëllimi prej këtij urimi është afërsia dhe shfaqja e gëzimit dhe haresë përballë muslimanit."

Imam Ahmedi (Allahu e mëshiroftë) thotë: *"Nuk e filloj urimin por, nëse dikush më uron unë i përgjigjem, sepse përgjigja e përshëndetjes është obligim, ndërsa nuk uroj dikë i pari për shkak se nuk është ndonjë synet i preferuar e as që është e ndaluar."*

---

[1] Enciklopedia e takimit mujor "Takimi me dyer të hapura" përgjigja e pyetjes me nr: 835.